**Tirazhi:**

**500 copë**

*(Skena paraqet pjesën e jashtme të kullës: oborri, pragu, dera, Flamuri Kombëtar qëndron mes kullës.* ***(Qetësi absolute).***

*Dielli mundohet të qesë kryet. Qiell i purpurtë. Drita mundohet t'i zë vendin errësirës. Nje vaj fëmije degjohet në kullë.*

*Ndizet një qiri në kullën e terrosur. Gjyle topash dhe rrebesh plumbash e raketash shkrepëtijnë mbi muret e Kullës.*

*Gjuajtje që s`kanë të ndaluar.*

*Lojë drithëruese prozhektorësh.*

*Skenë e rëndë shkatërrimtare.*

*Atmosferë kataklizme.*

*Për një moment qetesi makabre.*

*Nga Dheu si Anteu ngrihet ngadalë Zoti i Tokës .*

*Adem Jashari! Duket si një monument bronxi.*

*Pas një pauze konkrete dhe funsionale dramatike, Ai ngre dorën lart, drejt qiellit të djegur. Fillon qetë një muzikë ringjalljeje. Ademi luan ritualin Shqiponjë.)*

***(Duke rënkuar...).***

**Jam unë…** **Adem Jashari më thonë...*(duke shtrënguar ballin*). Këtë emër më vuri babai Shaban. Dhe s`më pyeti fare.**

**Ndoshta kish të drejtë: vetëm për emrat nuk pyetemi.**

**Por nejse, as atë s`e ka pyetur Babai i vetë, Gjyshi im...**

***(sjell nëpërmend drurin familjar.Ulet afër pragut):***

Na ishte Murati... që la në djep Fazliun. Shkoi në luftë dhe s'u kthye më.

Kur u rrit Fazliu la Pasardhës Muratin: Ringjalli Babain, pra: Babgjyshin tim.

Murati la pasardhës Shabanin...

Shabani lindi më 1924 kur u vra Azem Bejta në luftë me serbin në Drenicë.

Shabani la Rifatin Hamzën dhe Mua.

Babai punonte si mësues dhe shpesh burgosej nga Pushteti.

Më 1968 Babai Shaban ngre flamurin në Skenderaj.

Në  protesta ka marrë pjesë edhe Hamza. Më pas Ai shkoi në Gjermani.

“Neve na ka bërë Perëndia t’i dalim Zot kësaj Toke” -kështu fliste gjithnjë Babai.

Në vitin 1981 vritet Tahir Meha bashkë me Babain e tij Nebiun duke luftuar kundër një ushtrie barbare.

Më kujtohet, se e përsëriste shpesh kur thoshte:

Kur ka me luftue Tahir Meha kanë me shkrue shtatë gazeta.

Varrimin e ndaluar të Luftëtarit Tahir Meha e udhëhoqi Babai im.

Morën pjesë nja 6o vetë. Shumica u friguan nga kërcënimet e policisë.

Hamza dhe Unë u betuam para varrit të luftëtarit shqiponjë Tahir Mehës, se do t'ia marrim hakun.

Rasti i Tahir Mehës dëshmon se nuk mjafton vetëm lapsi, por lypset pushka.

Serbi nuk kupton tjetër gjuhë përveç grykës së pushkës.

Viti 1989 na vuri  në ballë të demonstratave. Ishte një vit kthesë!

Shtypja e okupatorit gjakpirës shtoi veprimet tona.

Ne e kuptuam se me fjalë boshe s'bëhej gjë.

Flamuri, revolja pushka dhe automatiku ishin gjithnjë në kullë.

Djem nga të gjitha territoret etnike, nga Drenica, Ilirida, Kosova lindore u nisën për në Shqipëri. Shkonin për ushtrime njëmujore.

Ish koha e Ramiz Alisë. Ka qenë në dijeni Rugova dhe Bukoshi.

Më 3 nëntor 1991 shkuam 54 vetë në kurs ushtrimor.

Nga aeroporti i Shkupit u nisëm për në Cyrih të Zvicrës, prej aty me autobus shkuam në Trieshtë prej ku me vapor vazhduam për në Durrës.

Na printe Sahit Jashari, Ilaz Kodra, Fadil Kodra, Avni Rama, Dërguti i Rrezallës, Shaqa, pastaj nipi im Murati që për herë të parë e shihte Shqipërinë.

Djemve të lodhur u ngrija moralin me fjalë: ”Duhet të jeni krenarë djema , për rrugën që keni marrë. Do të bëjmë diçka madhore, do ta bëjmë Shqipërinë”.

***(Nis të këndojë: “O moj Shqipni, mos thu’j mbarova” Pasi merr frymë thellë)***

Më 30 dhjetor 1991 ndodhi sulmi i parë i forcave serbe ne Prekaz. Ne u rrezistuam sa mundëm.

Më 5 prill 1993 thirra takimin në kullë: **(Ngrihet në këmbë)**

“Djema, ju thashë, ka ardhur koha të qëndrojmë këtu!

Politikanët kanë punët e tyre ndërsa ne kemi punën tonë.

Duhet të përgatitemi për dasëm të madhe.

LUFTËN!

“Ju betohem në Lulin, Ilirjanën, Besartën, Besimin, Bashkimin, Kushtrimin, Fitimin. Erdhi dita jonë që kaq shumë e kemi pritur”.

Dëgjoni i thashë Nait Hasanit dhe Rexhep Selimit, dy luftëtarëve të betuar :

“U lodhëm bre burra duke kaluar kufirin ilegalisht. Do përgatitemi ta shembim atë kufi, u thashë, që ta bashkojmë Kosovën dhe viset tjera, me Shqipërinë”.

Në fytyrat e tyre burrnore pashë lotë gëzimi. M’u bë zemra mal. Krenohem me ju dhe me të gjithë shokët u thashë.

Atëherë u ngrit Babai Shaban dhe përplasi grushtin në shenjë aprovimi:

Betohem se nëse kerset këtu në Drenicë, ka me kërsit në tërë Kosovën.

Unë mora flakë: Në tërë Kosovën dhe në tërë territoret e okupuara etnike.

*(dëgjohet një daulle nga larg, muzikë me tone dramatike. Teksti në fon?)*

"***Gjykata e Qarkut në Prishtinë i shqiptoi Adem Jasharit tri dënime me 60 vjet burg në mungesë, për veprimtari armiqësore, me qëllim të rrënimit të Rendit kushtetues duke përbuzur e mospërfillur Institucionet legale të shtetit"...***

***Gjykatës mercenarë dënonin bijë që kishin vendosur t'i dalin zot Kokës dhe Tokës.***

Unë mërzitem vetëm nga Gjyqi i popullit, vëllezër të një gjuhe dhe të një gjaku.

Dënimin nga armiku kuptojeni si krenari, se po të dënoj populli të mbyti turpi.

Sa për gjyqet e barbarëve, mercenarëve, tradhtarëve dhe shqipfolësve argat të Beogradit nuk çaj kokën fare, bile më bëjnë nder që më ngrenë namin.

Së shpejti do t'i hedhim poshtë ato gjyqe me gjithë kreaturën falso Bërlloksllavi. Plehrat do kalben në plehra!

*(Muzikë triumfi dhe marsh kombëtar. Ademi marshon me Pushkën gatitu. Ritual)*

Policia serbe e trembur nga aksionet e shokëve tanë filloi aksione hakmarrëse.

Kupa u mbush kur në Llaushë, në derë të shkollës vranë mësuesin e popullit Halil Geci.

Ishte 28 nëntor 1997, dita kur varrosëm mësuesin.

Vendosëm dhe UÇK-ja doli publikisht.

Rexhep Selimi, Daut Haradinaj dhe Mujë Krasniqi me uniforma morën pjesë në varrim.

Rexhepi i foli masës së tubuar në funeral ndërsa ne me luftëtarët tjerë rrinim mbrojtje në prapavijë. Rrinim aty diku pas kodrinave...

Pastaj vazhdoi aktiviteti ynë i dendur duke sulmuar kudo forcat policore.

Dhe më 22 janar 1998 ndodhi sulmi i dytë mbi familjen tonë nga forcat speciale të policisë serbe dhe të Arkanit. Unë qellova te daja në Llaushë, por shokët i zbrapsën gjakatarët e tajgave dhe stepave të uritur për gjak shqiptari.

5 mars 1998, mëngjes i turbullt.

6:20 minuta. Filoi sulmi i tretë -Krisi lufta.

***(Rënkon thellë)***

Vdekjen e kemi hak të gjithë, si sot si nesër.

Më mirë të vdesim me nder për Atdhe se me turp të na mbulojë i shkreti Dhé.

Nëse nuk vdes per Atdhe, Atdhe nuk ke!

*(Muzikë makabre dhe dramatike. Ademi sikur del nga rrethi i kujtesës)*

...Seç më erdhën ca zëra që ndillnin kobin.

Gjatë kohë parandjeja gjëmën që zbriste mijëvjeçarëve nga thellësitë e errëta të moteve të shkuar... të moteve, që veç ferri mund t`u lakmonte...

Është pra errësira që frymon instiktin shtazarak dhe barbarinë e përtej Karpateve, errësira që fsheh kobe në gjirin e saj, që fsheh hijet e djajve të kuq të stepës, dhe s`e mbulojnë dot kumtin e kobshëm të ardhur nga kohë të perënduara me të vetmin qëllim të nxijnë yllndriturit e këtij Qielli, vetëm pse duan ta mbajnë Diellin me një dorë në Dasmën e Madhe.

Errësira që njëherë e përgjithmonë grafullon të fshijë ëndërrimin shqip.

Një, komb-një shtet-një gjuhë dhe një flamur, që për shekuj të mos bjerë kurrë.

Pas territ të gjatë erdhi koha të ndizen dritat.

Pas dritave u dukën edhe tytat e hutave nëpër frengji...

Hutat që më dukeshin sikur shpalosnin kohët e lavdet e tyre...

Kishte grykëgjata, kishte grykështkurtëra të mbetura nga kohë e Besëlidhjes, nga Kuvendet e Lashtë të Maleve.

Ca nga një kohë e ca nga një tjetër...

Por mua, mua m`u dukën si të një kohe, të një epoke... M`u bë zemra mal.

I pashë kohët e njësuara, i pashë epokat bashkë, i dëgjova këngët e vjetra iliro-dardane. M'u bë zemra mal!

I numërova një për një, që nga Pirrua, Akili, Teuta, Agroni, Leka zulmëmadhi...

grykat e hutave filluan të lëvizin, dhe plisat filluan të lëviznin nga frengjia në frengji... Toka dridhej .

M`u bë zemra mal... Heejj! M`u bë zemra mal...

Askush më s`e ka mandatin t`i zë Diellin këtij Dheu, askush... Dielli po agon dhe  do të zhduken këto çjerrje korbash e laraskash! Mëngjesi im po agon...

**(heshtje e shkurtër)**

S`do ketë më errësirë... as kukuvajkat më s`do të ndihen, as bishat më nuk do ulërijnë, as korbat më s’do të krrokasin... Është ora ime… Ora ime po troket...

**(pas një heshtjeje të shkurtër, sikur i vë veshin Tokës, murit)**

Unë po dëgjoj zërat tuaj që fshihen pas errësires,  mjafton frymëmarrja juaj që të kuptoj se kush dridhet në gjirin e errësirës, se kush dridhet nga dritë e frengjive...

Zgërdhihuni bisha barbare, zgërdhihuni me batare gjylesh e topash, mbase e ndjeni orën e fundit!..

Po, po, është orë e fundit… e fundit orë që më rrini në pritë pas ferrash... Kurrë më s`do të ndjehet ferrparajsa juaj ordinere...

Është ora ime o hije... I ndjeni rrahjet e saj?... I ndjeni sigurisht!... ç`më fshiheni pas ferrave?...

A nuk e shihni që edhe djajtë që u sollën në jetë po ju braktisin?...

A nuk e shihni që as errësira s`ua mbulon më shëmtinë?...

-He, pra, nxirrni në shesh surratin, ç`prisni!...

E, ç`qënie mund të jeni ju, ç`pamje mund të keni që vetë Luciferri t`ju braktisë!... Kush jeni, kush!... Mos jeni ferri apo derrferri nga FerrDerrishta...?

Flisni, flisni!...

**(heshtje...)**

Është pra,ora ime o hije, është orë e dritës!...

**(Dëgjoehn të trokitura nga larg si daulle, ngre kokën lart)**

**-**Ty të falemnderit, o Zot, që më zgjodhe mua të ndez fitilin e këtij shekulli... Mbase ka mbetur edhe pak kohë, po Ti e di o Zot, Ti e di që Unë e të parët e mi ndryshe i matim kohët.

Edhe Kohët, ndryshe i masin dhembjet e mia. Po këtë herë, edhe bota e shurdhët do ta marr vesh më në fund se koha ka ndryshuar.

Ketu!

**(i bie tokës me këmbë)**

nga kjo pikë, dhe vetëm nga kjo pikë, do të nisë hataja...

**(këndon, mundësisht, lehtë një këngë kreshnikësh)**

Burrat që i mori kënga e këtij Dheu, nuk i matën kohët me orët që i varën mureve të tjerët... Kohët e tyre kishin dhembjet e këtij

Dheu, prandaj, veç rrahjet e zemrës së Dheut ishin matës të kohëve të tyre...

Askush e asnjëherë nuk pyeti: sa i vajti ora këtij apo atij shekulli, ata binin e ngriheshin me orën e Dheut, me orën Diellore të këtij Dheu...

Thoni t`i ketë ora fajet?... Ora që më lanë të parët e mi?... Ndoshta!

Po këtë orë që e trashëgova,

**(Nxjerr koburen me ritual skenik)**

Edhe unë do t`ua lë të tjerëve. Kjo Orë është Udha që më ka mbetur...

Me këtë do pastroj udhë nga kukudhë...

**(heshtje -era fryn furishëm)**

Kjo erë e çmendur po më kujton këngët e moteve të lashtë...

Eh, mote, mote, më mbetët në derë denbabaden e s`ndërruat dot fytyrë...

Ik njëri, vjen tjetri! Ik një i zi, vjen një edhe më i zi...krejt mynxyrrë!

Eh, mote të shpërfytyruar, si nuk e ndalët ciklin e përmortshëm...

Edhe këngët e djepit erë vdekje bien...

“U rritsh e rënç me nder” -thotë Lokja kur djepin e përkund...

**(heshtje e shkurtër)**

Veç dhembjet e mbledhura të shekujve e shëndërrojnë vdekjen në kult,

në dëshirë, në ëndërr... Veç kulti i këtij Dheu zgjedh nderin përballë vdekjes...

Me këto këngë shpërfillëm vdekjen, Unë e të parët e mi... Këto këngë s`të lënë të vdesësh... Kush bëhet këngë e këtij Dheu s`e merr vdekja kurrë...

**(Era fryn furishëm)**

Fry, fry moj erë!.. Fry e mos më ler të fle... Se po më zuri gjumi; po më zuri gjumi më

mirë të mos zgjohem më... Jo, jo, nuk dua gjumë...

Ç`do të bëhej për shembul1, sikur të flinte Ahmet Delia?..

Përgjigjen e dijnë edhe këto hije që SOROLLATEN errësirës...

Po të flinte Ahmet Delia, nuk do të rritej Tahir Meha, e poqese flinte Tahir Meha nuk do të rritesha as Unë...

Fry moj erë! Fry e mos u ndal!..

***(dëgjohen ritmet e këngës "Fry moj erë" kënduar nga Hysni Zela)***

Falemnderit që s`më le të fle... Ka dymijë e më shumë vjet që të mbaj në kraharor... Ndaj kam kaq shenja në xhamadan.

**(hap kraharorin dhe tregon xhamadanin)**

Ka dymijë e më shumë vjet me erën në gjoks...

Po mua s`më lëviz dot... Këtu ku më gjete, këtu do më kesh për jetë e mot... Kështu, **(tregon veshjet)** të veshur, gati!

Ndaj jam gjallë e gjallë do jem denbabadem, gjersa të fiket dielli e hëna; gjersa të fiket dhe kënga... Gjallë do jem...

**(heshtje)**

Eh, botë, botë, sa e verbër që je!

Përkëdhel ata që të nxjerrin sytë, dhe mallkon rojtarët e dritës.

Më shumë të pëlqejnë djallëzitë se këngët e mia të lirisë...

Eh, botë, botë, do të vij dita kur do përqeshësh dhe ti vetveten...

Kjo tokë, që ti e ktheve në intrigëpazaresh shekull më shekull, ka çmim të lartë. Ka çmim shumë të lartë, o botë e verbër...

**(nxjerr kutinë e duhanit e dredh një cigare, por nuk e ndez)**

Zoti e dinte përpara meje, se këtu, në këtë Dhé,

**(tregon tokën me pëllëmbë)**

që të jesh zot e zotërues, gishtin në brez duhet ta mbajsh...

I mbolla arat që ti me varre m`i mbushe, gishtin në brez e mbajta!

Ndërtova kullat që ti m`i dogje, gishtin në brez e mbajta!

Këndova këngët që ti m`i ndale, gishtin në brez e mbajta...

Edhe kur në sofër koret e bukës shtrova dhe fëmijët mblidhnin thërrimet që ta shuajnë urinë, gishtin në brez e mbajta... Edhe në gjumë, që kurrë gjumë s`bëra, gishtin në brez e mbajta...

Askush o botë, askush përveç Zotit dhe përveç meje, nuk do t`i ketë më në dorë fatet e këtij Dheu, askush ...

**(fjalën e fundit me zë të ngritur)**

Në këtë gjoks flejnë zjarret e shekujve, në këtë gjoks fle nderi i Dheut, fle ëndrra e brezave pasardhës të Skënderbeut...

E sot... të gjithë të këndellurit: ndize më thonë, ndize fitilin e flakës, ndize e mos pyet për çmim e mbiçmim...

Ka edhe ca pacifista, mbeturina Titista e shkërlaqa që tremben nga hija e tyre. Këta shpirtrobër tremben nga PlehSerbia dhe flasin për paqën ditë e natë duke u pajtuar me robërinë, gjë që s`do ta kish bërë as Fëmija!

Thonë se robi ka të drejtë t`i këndojë paqes vetëm pasi ta fitoj lirinë.

Me këtë parim jam dakord edhe unë. Do `i këndojmë paqes që çke me të!

Por nejse!...

Ty të falenderoj o Zot që më zgjodhe mua të ndez fitilin...

**(Sikur lutet shqip me shpinë...kthehet në heshtje)**

Hë, ç`thua Evropë e vjetër, mos t`është ndalur Ora pak si tepër...

Fol Evropë, por kurrë mos harro se më parë provuan: romaku e bizant dinaku, Konstantinopoli, Parisi, Berlini, e Londra provuan. Provuan carët e karpateve... të gjithë bekimin tënd e patën. S`më lanë shekull e mot pa plagë, që Unë e gjaku im të shtrohemi, që Unë e gjaku im të gjunjëzohemi.

Po. jooooo, të gjithë, të gjithë u thyen e u kthyen me turp.

Ketu veç Unë mbeta, Unë i biri i birit të birit të këtij Dheu... Unë, Unë...mbeta si Anteu...Heeejjjj!

**(ngre zërin)**

Edhe shtatë pashë nën Dhé po rëmove, këmbëkryq do më gjejsh.

I kam rrënjët e thella; të thella gjer në palcën e këtij Dheu, që e lakmuan zërat nakarmëdhenjë e lakmitarë të errësirës...

Eh, Dheu im, nuk ka çmim që nuk pagova për ty. Edhe Ti ama askujt s`i hyre në hak, të gjithë atyre që përjetësi deshën, i more në gjirin tënd e u dhe paqën e amshimit...

..Eh, Dheu im, kurrë s`më le të bie në gjunjë...

Unë e gjaku im, bir pas biri lindim e vdesim në këmbë.

Ja kështu, me erën në gjoks...

***(Era fryn furishëm, heroi rreziston me ushtrim skenik. era fryn pa pushim)***

Fry moj erë, fry!...Fry ti bashkudhëtare e fatit tim, e popullit tim mbi këtë Dhé!

Sikur të flisje o Erë ...e të më thoshe: ku i gjete vallë të parët e mi kur zbrite për herë të parë nga qielli, në ç`bedena tundej e valvitej bajraku kuq e zi, në ç`gjuhë fliste ky Dhé i shenjtë me perënditë? Ç`këngë këndonte

Lokemadhja kur Dheut ia falte bijtë... Edhe sa pyetje kam o Erë!

Po meqë ti fle në gjoksin tim, një ditë të gjitha do m`i thuash, të gjitha...

Unë i besoj erës si cicërrimave të pranverës, prandaj jam këtu...me ju e për ju!

Më fal erë! Më fal që s`ta thashë emrin e Tokës që i takoj.

Ndaj, herë Dhé e herë Tokë e quaj...Shkurt e Shqip!

Ka ca emra të ndarë të copave të saj, por unë nuk i mbaj mend, i harroj nga`i herë...

Unë vetëm stinë pa diej mbi kurriz të saj mbaj mend... dhe ëndrra të mbetura peng...

Mbaj mend edhe Yjtë tek pikonin mbi këtë Dhé!

Po mbi të gjitha, Amanetin mbaj mend; Amanetin që del nga hiri i vatrave të djegura...Veç emrat e ndarë të saj, nuk i them dot, nuk i mbaj mend...

**(heshtje)**

Eh, sa herë kanë dashur  ta fshijnë atë emër nga hartat gjeografike, sa herë e kanë nemur historitë e nemura, saherë, ehu! saherë...

Ndaj mbeti kështu me shumë emra: Pelazgjia, Iliria, Arbëria, Epiri, Ilirida, Dardania, Shqipëria...

Dhe Unë vetë, njësoj si toka ime, i kam shumë emra: herë më thonë Pirro, herë Akil, herë Lekë, herë Skënderbe, e herë Adem... po kjo nuk më prish punë.

Unë dua më shumë emrin e këtij Dheu që bie erë gjaku dymijë e më shumë vjet.

**(ngre zërin në shenjë proteste)**

Askush në këtë botë nuk i dha kaq gjak Dheut të vet sa Ne, askush...

Edhe tapitë e tij erë gjaku bien, ndaj kush mendon se mund t`i blejë apo t`i shesë, duhet t`i bëjë hesapet mirë...Tapitë nuk blihen e as nuk shiten...jo nuk shiten!

**Hesapet e tokës janë hesape gjaku!**

***(ngre dorën lart)***

KryeZogu Zot i këtij Qielli, jo rastësisht mban emrin e këtij Dheu.

Dije o erë, se ai Shpend i shenjtë nga ky Dhé ka mbirë...

Është shqiponja dykrenare që rri shenjtërisht te flamuri.

Jemi ne bijt e kësaj toke që përulemi para Atij flamuri kuq e Zi dhe betohemi për Shqipëri.

**(I bie tokës me pëllëmbë -Sikur nga drithërima dëgjohet ”Hymni i flamurit”. Pas ekzekutimit të hymnit, duke ngritur sallën në këmbë bie heshtja)**

**Uluni! Uluni se kjo është vetëm premiera ime!**

Që nga Ademi i parë i njerëzimit e gjer tek ky që keni perballë, kurrë dy udhë që shpien tek Zoti nuk ka pasur, kurrë... Kësaj udhe i

falemi Unë e gjaku im, vetëm kësaj udhe... Është udhë e emrit dhe e nderit te Dheut tim, është udha ime.

Kodin e Dheut ua thashë dhe kjo mjafton.

Nuk desha ta them, po meqë e dijnë të gjithë shekujt, dijeni edhe ju...

**(Era fryn furishëm)**

Se...këta shekuj që përmenda, kur e zënë në gojë emrin e këtij Dhéu, sikur u mbesin tingujt zhdërvjellorë në fyt, sikur ngulfaten... **(heshtje)**

Emër të rëndë ka ky Dhé, vetëm ata që ranë për të, ata që u bënë një me Atë, e dijnë peshën e tij, vetëm ata... Ata e dijnë, e dijnë po nuk duan të flasin, vetëm kur e do nevoja gjëmojnë sa malet tunden.

Amanetin thonë, amanetin çoni në vend...

**(ngrihet zëri në pjesën e fundit)**

Amaneti i tyre s`është veç fjalë që të shpon zemrën e shpirtin, ai është Urdhër, urdhër...

urdhër që del nga Palca dhe nderi i këtij Dheu!

**(heshtje)**

Eh, shekuj, shekuj... shekuj kopilë... Deshët që emrin e këtij Dheu kopilisht ta thoni, kopilisht ta lakoni, kopilisht ta zgjedhoni me gramatika akulli.

Keni harruar se ne kemi garamatikën tonë shqipe, gramatikn e parë që kur Zoti foli shqip...

Tash heshtni?... heshtni apo bëni sikur heshtni... Jo, jo, as heshtni, as flini, po herë bëni sikur heshtni dhe herë-herë bëni sikur flini...

Nuk ju lënë fajet jooo... as të heshtni, as të flini...

Ah, shekuj, shekuj, nuk ju vjen mirë, që Unë jam damar i këtij Dheu të çarë, të plasaritur, të ndarë e cfilitur nga vulat tuaja me bojë

diplomacie që u ka dalë fare boja...por më kot, ju nuk kini ndërgjegje... fare s`kini!

Ju derrkucë carësh e barbarësh, të ndërsyer nga langojt hermafroditë të Evropës plakë. Si nuk skuqeni?!

Si nuk skuqesh pak Ti Evropë që coptove zemrën e këtij Dheu?

I helmove çdo pore, çdo qelizë, por, nuk e vrave jo...

Ky Dhé s`ka mort...nuk vritet e as nuk pritet, trungu Ilir vetëm rritet, dhe ja, ja ku jam unë, Dëshmi -damari i gjakut të këtij Lisi.

Ndaj jam krenar që ballin ma hijeshon rëndë i bardhi hyjnorPlisi.

**(rrotullohet duke dredhur mustaqet)**

Harruat ç`u dhamë o shekuj; harruat gjeneralët e këtij Dheu që shpëtuan nderin tuaj sa e sa herë... harruat bijën e këtij Dheu që u dha jetë leprozeve të Indisë dhe

fukarejve të botës tinzare... harruat apo bëni sikur harroni...

**(heshtje)**

Mos mendoni se më pëlqejnë këto rroba të hekurta... as ky xhamadan i shpuar nga plumbat s`më pëlqen...

Edhe unë i dua lulet, i dua zogjtë, Pranverën e dua,..

por, në kësi kohe të tjera veshje nuk më shkojnë...

sikur nuk më rrijnë mirë trupit që nga Tivari e përtej Shkupit.

***(Ulet, bën sikur këput një Lule, i merr erë)***

Eh, sa më ka marrë malli për lulet, për zogjtë... ka dymijë vjet që m`i vrasin udhëve të botës, e s`arrijnë dot në këto anë, as lulet e as zogjtë...

Ka dymijë vjet që bukë gjaku gatuan ky Dhé... Eh, veshja ime...

...Edhe Baci, Lokja, Hamza, të gjithë njësoj vishemi... Edhe nuset, fëmijët... mbesat, nipat lisat dhe plisat, të gjithë të bardhë i kemi... si bora në majë të malit.

**(Era fryn furishëm)**

Këndo o erë, këndo!

Kjo këngë lindi shekuj më parë në kullat me oxhak! Kjo këngë më ka mbajtur gjallë, më ka mbrojtur pragun, më ka mbrojtur nderë... Faleminderit që s`e ndale këngën kurrë mbi këto kulla **(ngre koken lart, heshtje)**

Ç`këngë është kjo që nuk i dihet fundi...?

E këndoi Pirrua, Akili, Leka, Skenderbeu, Abdyli, Ymeri; e Mici mbi top kur hapi gjoksin, e këndoi Avniu në zemër të Parisit, e këndoi Pashai në muret e Janinës, e kënduan shqiponjat në maje të Karadakut, e këndoi Korabi e Sharri, e këndova Unë me soj e me farë, e prapë këngë e njejtë, prapë erë e njejtë shungullon gjakimin shqiptar.

Eh... **(rënkon rëndë...Këndon: ”Moj Shqypni mos thu’j mbarova...”)**

-Këndo moj erë, këndo!

**(era vazhdon të fryjë, merr në dorë një copë letër dhe fillon të shkruajë)**

Jo, jo, nuk shkon kjo porosi me letra...

**(hedh letrën e grisur poshtë)**

Shkrojtën letra e telegrame të parët e mi, po ku përfunduan...në shportën e plehrave, kancelarive të Evropës!

Shkrojtën udhëheqësit e Beselidhjes, shkroi Luigj Gurakuqi e Hasan Prishtina, shkroi Idriz Seferi që Atdheut i fali 16-të djem e tanë jetën luftoi për Shqypni, shkroi Isuf Xhelili dhe diplomati Ismail Qemali. Ky i fundit madje vajti edhe në Londër me Isë Boletinin!

Po ç`fituan?

Thikat e hanxharet e bastardëve të karpateve provuan.

Unë kësaj here do të flas me gjuhën e erës. Do të flas me gjuhën e furtunës që po më rreh gjoksin.

**(Era fryn furishëm, heshtje e shkurtër)**

Nuk dua të them se gabuan ata që u munduan të bindin Evropën me letra, me vetë faktin se asnjëri nga këta nuk e lëshoi pushkën nga dora.

Por, më duket se kësaj here s`ka mbetur gjë për të thënë. Ky shekull nuk njeh gjuhë tjetër, përveç krismave.

**(Efekt dramatik, perde muzikore)**

Edhe pushtuesit tjerë të ashpër kanë qenë, po ky, si bir kopili që është, është kopil i të gjithë kopilëve të Kopilhanesë!

Eh! Shekull! Shekull dëshmitar... ke për të parë... se ky Dhé do të mbulohet e vërshohet me lumenjë gjaku si kurrë ndonjëherë më parë...

Jemi rritur o shekull ne bijt e Shqipes.

Nuk jemi më ai grusht i vogël që i prisje fatin ti; jemi shtuar shumë...

Djepat që i hodhën zjarreve të parët e tu, nuk rreshtën së kënduari... Dhe, ja ku jam, ja... **(rreh gjoksin)**

Megjithate, që mos t`i mbetem borxh Evropës, po i them nja dy-tri fjalë:

**(Fut dorën ne brez, efekt muzikor)**

Dhe ky do të jetë mesazhi i fundit që përcjell njëri nga bijt e këtij Dheu drejt salloneve të Evropës, e cila po dergjet në shtratin e dafrungave dhe të vdekjes. Trojet etnike nën Ish Jugosllavi janë kolonia jote e fundit Evropë!

Athua vallë Ti Evropë kanceroze helmon njerëzimin! Athua ke ngritur dorë nga vetvetja?!

He, Evropë qyqare që ke mbyllur sy e veshë gërdhuc, nën tërbimin e Carit të shkalluar stepave. (PUBLIKUT)

Dikush nga ju mund të më thotë: Adresoja Bacë!

Sikur nuk më shkon dora t`i shkruaj ngordhësirës...

Po ku ta gjej unë adresën e shtrigës Evropë???!!!!

**(heshtje)**

Sa më shumë lehje konesh dëgjoj, aq më pak e ndiej Evropën hipokrite.

Vetë heshtja e saj flet për një procesion ngordhësire.

Vetë heshtja më thotë se adresë e saj nuk gjendet. As që ka ekzistuar ndonjëherë. Së paku dikush nga të parët e mi do ta kish lënë amanetin në kamare.

Shkresat e fundit do të mbeten pa adresë.

Po fjalët e mia s`duan adresë, do shkojnë me erën, me furtunën.

Ato nuk ndalen, ato s`janë vetëm fjalë, ato janë erë, furtunë... Pak më shumë... **(ngre zerin)**

Do shkojnë e do vërshëllejnë mbi pallatet e ëndërrave që ndërtuan duart e vëllezërve të mi veç për një kothere. Do të shkojnë e do vërshëllejnë mbi udhë e hekurudha që ndërtuan vëllezërit e mi veç për të mbetur gjallë.

Eh, sa e idhët është kotherja e dheut tjetër, e dheut që s`ta njeh as gjakun as djersën...

E vëllezërit e mi ikën nga ky Dhé se këtu është e ndaluar kënga!

Këtu, vetëm këto

**(tregon armet)**, vetëm këto s`na i hjekin dot nga dora...

...Eh, kobure, kobure! **(mban armen në dorë)...** të gjitha udhët ti m`i mësove. Gojë vërtet nuk pate që të qajmë një hall bashkë... po pate grykën flakë...

**(heshtje, mban armën në dorë)**

Ti s`pate gojë vërtet, po këngët m`i përcolle në vend të telegramit, në vend të ndonjë letre që plehrash përfundoi.

Edhe kësaj ere që më fle në gjoks, ti i hape udhë...

edhe burimeve që shuajnë etjen e këtij dheu ti u hape udhë...

Edhe atë pak diell ti e detyrove të zgjojë lulekuqet e mia...

Po, po! Ti, dhe vetëm ti...

**(heshtje)**

Më vonë erdhi në sytë e mi buzëqeshja e Lokes..!

Ti ishe e para, e para dashuri që u hape rrugë dashurive të kësaj Toke.

Ti u hape rrugë këngëve të mia, dritës, erës, zjarrit!

Ti i hape rrugë vdekjes!

Nuk e zgjodha Unë këtë lloj dashurie, jo, po kjo më mbeti në derë...

E dera jonë priti dhe përcolli luftëtarë trima që fluturonin si vetëtima.

Dera jonë mbeti hapur shekujve të përgjakur kohë e pa kohë, në dimër e në verë, në acar dhe në vapë, në borë e në shi, saherë që rënkonte Nëna Shqipëri.

Dhe shekujt demod këtë dashuri na falën, bashkë me kryedashurinë: Atdheun!

Askujt borxh nuk i kemi. Zjarrit të paktën nuk i kemi mbetur borxh.

Flakët e luftës sado që digjnin, ndrinin rrugën mjegullirë.

Prandaj i kam fjalët e zjarrta, këngët vullkan i kemi! Po heshtjet?...Po, po, edhe heshtjet gufojnë plotë zjarr brenda.

Unë edhe sikur të dua të hesht ndonjëherë, s`më le zjarri i shpirtit që digjet! Mund edhe të kem heshtur përkohësisht; po

zjarret dhe flakët në Tokën time nuk heshtën kurrë.

Eh, jeta ime, fluturon nëpër erë me furtunë, kapluar nga flaka dhe zjarret.

Atdheu rri syçelur, Atdheu s ka gjumë.

Dreq o punë që më zhbirillos nga e diela gjer ditën e shtunë... Dhe më nxit të klith publikisht: Ndal barbar se këtu jam Unë Anteu shqiptar!

Kot po vendos kolonë e bij kolonësh mbi këtë Dhé të djegur zjarresh.

Si nuk u lodhët egërsira dhe bisha duke i shkelur kurrizin Tokës sime me Tapi. Damarët e këtij Dheu nuk durojnë më këmbë shkau!

Kullat m`i dogjët nga urrejtja. Po të kishin gojë këto mure do të dëshmonin klithjet histerike të të marrëve të përkëdhelur 1300 vite nga Evropa plakë! Vetëm të marrët

lavdojnë marrinë dhe humbjet i kremtojnë si fitore!

Po gurët e djegur ç`mund të dëshmojnë vallë? Shikoni vetëm qemerët sa janë nxirë nga plumbat e baroti, nën tmerr e llahtar të gomerëve të pavlerë që pëllasin e krrokasin në Fushëmëllenjë më zi se korbat dhe pelat zgorba.

Po këto oxhaqe të djegur e të nxirë blozë nga martina e mitralozë, që kurrë s`e ndalën tymin qiejve përpjetë duke dëshmuar se këto kulla kanë ende jetë!

Po ky prag shtëpie?..

**(tregon pragun)**

që s`lejova t`a shkelë këmba e huaj! Se, kularin e robërisë nuk na e mbrejnë dot as 40 mijë buaj.

Nën këtë prag fshihet misteri i zjarreve të mia...dhe këtë e di mirë Nënë Shqipëria.

Nën këtë prag rri qenia ime mister, gjersa mbi këtë prag qan Nënë-Lokja mbushur helm e vrerë!

Ky prag është frymëmarrja e krahërorit të kullës sonë Kala, që pranon zjarre dhe vullkane nga çdo Hata. E Hataja vëllezër, hataja po ndez këtë shekull duke ligjëruar vdekja publikisht!

Kurva e Motit zgërdhihet si shtrigë dhe premton ligësi me paturpësi. O Zoti ynë!

Kullat prapë do digjen, qielli prapë do nxihet... e Unë f1akë do ndizem... po pragu... kurrë s`do të fiket!

Kush e kupton këtë gjuhë ere që tingëllon drejt një pranvere!

Kush e kupton gjuhën e zjarrtë me kode burri që na mësoi të betohemi te shqiponjëflamuri.

Dëgjomë Evropë e vjetër, dëgjo mirë, dhe mblidhe mendjen ngordhësirë:

Dëgjomë Evropë kur betohem,

gjoksin e mbështes në këto mure,
në qumështin e nënës përgjërohem
Unë Adem Jashari me kobure...
Betohem para Zotit e Atdheut,
Në dymbëdhjetë fëmijë betohem,
përulem para flamurit të Skënderbeut
kurrë për së gjalli nuk do shtrohem...
Mbi varr të Tahir Mehës betohem,
mbi nder e burrëri t`Ahmet Delisë,
se tym e flakë kullave t'u qesim
saherë na preket pragu i shtëpisë...
**(heshtje...pastaj me zë të lehtë)**
...dhe foli më në fund Evropa plakë,
foli me at "qesëndin" e vjetër:
kush prish atje posht qetësinë me flakë
kush thotë se na qenka Zot tjetër.

...Eh, Zot, o Zot... **(ngre sytë nga qielli)**

Më prekin ku më dhemb më shumë e më thonë të hesht!

Edhe këta nuk i honepsin thirrjet e mia paqësore...

Edhe këta si të parët e tyre kërcëllojnë dhëmbë e dhëmballë... që të kafshërojnë disi gjallë!...

Tani besoj më shumë në vërtetësinë e thënjes: “të gjithë derrat të njejtën turi kanë”!

...Kështu kanë qenë gjithnjë!

Këta çakërrë e capërrë sa binin më hundë vlladikët e krajlët e Serbisë, futeshin në mes dhe arbitronin kufijt e Shqipërisë.

Kopilhanet e këputën Toplicën, Nishin, Ulqinin, Janinën, Ohrin... Shën Naumin, Vermoshin për “Kaposhin”!

*( dëgjohen ritmet “Janinë moj...” të Selami Kolonjës)*

Atë që humbisnin grabitqarët e karpateve me luftë, ua kthenin langojt dhe konet e Evropës të ndërsyera nga Arusha e stepës, me Seanca të shpifura dhe Konferenca të kota, sa detyrohej të skuqej dhe Bota!

Dhe sot, kur Unë dola sërish tek ky prag, selame të vjetra më vijnë nga Evropa e re dhe nga djepstepat e barbarëve për statusin e shqiptarëve!!!

Por, sot është më ndryshe Zonjë e vjetër.

E sheh këtë kraharor të qëndisur me armë zjarri; do të vjell tepër flakë Evropë, ndaj ki mendjen se do digjen dhe të tjerë, besoj edhe Ti vetë që gjatë kohë po lakohesh poshtërsisht me tradhëtinë.

Ky zjarr i mbledhur nëpër shekuj, Evropë, do të djegë të gjitha hilet e djeshme dhe djallëzitë e sotme.

Do të djegë të gjitha ëndërrat e liga që ti ushqeve dhe ne s`na kurseve. Fjalën tënde

ngatërrestare ne shtyllë Turpi vetë e mbërtheve...

Hajt, Evropë, Evropë...që përpëlitesh si pula pa kokë!!!

Ky zjarr do të djegë edhe sedrën tënde të mjerë dhe qyqare!

Përherë me qesëndi më prite, përherë me qesëndi më fole.

Po këngët e Motit të Madh nuk m`i ndal më, pasi mosbesimin vetë e mbolle.

Nuk po të çoj më letra e telegrame, por barut e zjarre nga djelmëria shqiptare.

Po të çoj këngët e kësaj kulle që me gjyle e mortaja kurrë s`i përule, ti që zemrën nga kraharori gjesh na shkule!...

Dëgjo Evropë zërin e gjyshërve tanë për Vatanë, dëgjo krismat e hutave dhe blegërimën e kërrutave. Dëgjo dhe mos u kalamend aspak Ti kuçedër fantzmë që vazhdon me kryqëzatën tënde mesjetare!

Jam Unë Evropë, Jam Unë...i biri i këtij Dheu...që po digjem flakë tek i njejti prag, ku hingëllinte vetë kali i Skënderbeut, i atij burri që nuk lejoi kalin e Sulltanit të vjetër të kullos bar në Shën Pjetër!

Jam Unë Adem Jashari që prita të vijë dhe për mua Dita!

Dhe Dita ime erdhi bashkë me të ndriturin Diell nën të njejtin Qiell, dhe më gjeti farën duke mbjellë!

Po,Ti nuk skuqesh Evropë, kobe duke ndjellë, herë në Londër e herë në Paris për yllndriturin Plis!

Jam Unë Evropë, Zot i kësaj toke,

Jam Unë Evropë, Zot i kësaj kulle,

Jam Unë që digjem nëpër mote

Unë që t`erdha në Londër me kobure...

Jam Unë vetë Shqiponja mijëvjeçare
që këngë e fole i ngre përmbi varre,
jam Unë i vetmi Zot mbi këto male,
jam Unë që shemba gurët në Koshare...

Hë, Evropë!? Pse vajton gurkufirin që ta shemba, aty ku ti 100 vjet më parë mbolle ferra dhe gjemba!

Eh, sa gurë ka në qafë ky trupi im, sa thika në krahëror duroi shpirti Arbëror, sa plagë kam në zemër që ky Dhé u fali emër.

Sa shumë durova o Zot!?!

Ti më ngulje gur, e unë i shëndrroja në flamur...

Sa më gjatë heshta, Tokën m`a mbushe kolonë me morra dhe pleshta...

Komisionerët e tu caktonin kufij dhe pika, Atdheut tim duke i ngulur thika...

Mjaft durova Evropa plakë! Ka ardhur koha dhe ti të digjesh flakë.

***(Duke përplasur grushtin, nga drithërima e Tokës dëgjohet Ilir Shaqiri ”Moj Evropë..moj Evropë”)***

Nuk duroj më Evropë! Gurët do t`i shty te Moll` e Kuqe, tek rrënjë e vjetër, se përveç Tapisë së Zotit s`ka Tapi tjetër!

Harrove Evropë, se ky Dhé do t`i vjellë një ditë lumenjtë e helmit dhe gjakut, se ky Dhé do të derdhë vrerin e shekujve, se ky Dhé nuk duron më thika dhe kama në krahëror, se ky Dhé nuk mban më peshën e gurit, se bijt e këtij Dheu, tani betohen para Flamurit me shqiponjën dykteranre që t`i dalin Zot racës shqipëtare!!!

Ti e di fort mirë pse në fushat e mia mbolle farë të prishur e tani hiqesh kinse s`të pëlqen fruti!

Do t`i hashë Evropë, do t`i hash ato fruta bashkë me futa se vetë i mbolle.

Është koha Evropë që secili të korr atë që mbjell!

**(Heshtje...një vaj lahute dëgjohet nga larg. Hysniu ”Qava..”)**

Është koha Evropë të na kërkosh falje dhe të na shtrish dorën e pendesës, se shumë dëme na solle n`emër të Besës. Besa nuk është për ardhacakët pa ftesa e as për gënjeshtarë që shkarravisin hile nëpër shkresa...

Të erdhi rëndë Evropë që t’i shemba gurët!

Nuk ka më gurë e as mur që të na ndajë dhe të na përçajë!

Nuk ka më kush ta shuaj zjarrin që të mos shpërthej **(tregon gjoksin)**

Nuk ka më ligje neobizantine ta ndali këtë Flamur **(tregon Flamurin)**

që të mos ngadhënjejë!?!!

**(heshtje...)**

Ti Evropë! Predikove cinizëm dhe përbuzje, por harrove se ky Dhé ka Zot për jetë e Mot!

Në çdo copë e cep të ndarë mbeti shenjim gjaku im, mbeti gjallë Shpirti ynë kryengritës, të prirë nga vargjet e Asdrenit:

“Nuk duam asgjë, nukë, veç armë dhe ca bukë”!

Hap sytë mirë Evropë, e shikomë në sy!

Jam Unë! Jam Unë, biri i birit të të birit të këtij Dheu.

Jam Unë vetë Spartaku, Leka, Pirrua, Akili, Agroni Genti e Teuta; Jam Unë vetë Skënderbeu Zot i këtij Dheu.

Jam Unë gen e gjak shqiptari! Jam Unë Adem Jashari!

***(duke kërkuar xhepat)***

Mëduket se kam shkruar diku në shkarravinat e mia

***(“nxjerr ditarin e shënimeve, shfleton dhe lexon me zë vargjet”)***

Jam Unë në Konispol e në Qafëthanë,
jam gjaku i shpërndarë i bajrakut,
jam Unë që po të flas me jataganë
në Sharr e në Malësi të Karadakut.

Jam Unë Evropë nga jugu e veriu,
jam nderi i oxhakut e i fisit,
jam Un` Evrop` koburja e Avniut,
që turpin ta përplas në mes t`Parisit...

**(heshtje) - (me zë të ulët)**

dhe mali kryelartë tha, jam Unë
dhe fushë e trëndafiltë tha, jam Unë
dhe gjaku nëpër pragje kur vajti lumë
shqipja mbi shkëmbinjtë tha: jam Unë!

**(heshtje)**

Eh, Dheu im i shenjtë!...në gjakun tim rron nderi yt... E Unë të dua te Virgjër... e të pastër si gjaku im...Ashtu siç të lanë të parët e mi, ashtu edhe Unë do të lë në duart e brezave që vijnë pas meje me shkrepëtimë rrufeje.

Eh, Dheu im!

***(duke shikuar përtej horizontit, ve dorën mbi vetulla)***

Kështu siç je me ballin lidhur, më dukesh më i bukur nga të gjitha ëndrrat e botës... Eh, At..At...Atdheu im!

(Të gjendet vallja e tokës)

**(Ngadalë nis ligjërimin...dekreshento)**

M`i hap Evrop` e vjetër ato shkresa

dhe turpet që mban fshehur në deftere,

se s`njoh më kongrese e as konferenca,

se gjallë nuk lëviz më prej kësaj dere

dëgjo se flas nga kullat me qemerë,
dhe nuk të shtrohem sot as mot i gjallë,
dhe sot për nder t`Atdheut si përherë
flakë nga prushi ndizem me fis e me farë...

flakë ndizem me fis e me farë
se amanet Abdyli na ka lënë,
që ti të marrësh vesh se jemi gjallë,
të flasim me kobure na ka thënë...

**(Ec ngadalë me dorën në brez)**

Evropë, Evropë! Sot të mora vesh sa e shurdhët paske qenë.

Po, edhe ti kuptove dhe more vesh posa të erdhi erë baruti...

t`u hapën veshët, t`u hapën sytë e çakërritur kur bëje sikur je duke dremitur!

Por, Unë të pata thënë Evropë se çmimin e këtij Dheu veç bijt e gjakut dhe të pragut mund ta paguajnë!

Këto fjalë janë Amaneti i popullit!

Është e Madhja Porosi që ua lëmë brezave ndër Shqiptari!

**(nxjerr koburen dhe e puth në grykë...fryn erë e fortë)**

Fry moj erë, fry! Fry që të na mbash zgjuar brez pas brezi... Fry moj erë, fry, e mos na ler të flejmë, se kemi udhë përpara...

**(pas një pushimi, koburen e ngre lart...)**

Ti!...ti e bekuara m`i hape udhët, ti më mësove të flas kur librat m`i dogjën e m`a vranë mësuesin në derë të shkollës; kur ma fikën Diellin që rrallë më ngrohu ...Ti... **(mban koburen mes vetullave)** ...kur më pe

me shpinë për muri, zbrite nga kamarja e lashtë në dorën time...

Ti heshtje dhe prisje gishtin në këmbëz, si dje, si sot, dhe si përherë gjersa të vij e ëndërruara Pranverë. Stinë me pemë do të jetë!

**(E sheh edhe një herë koburen)**

Nisu, më thonë gjyshërit nga qielli,

Dil e jep xhevap -më thotë Baci,

Hamza më thërret lart nga bedenat,

Dil, më thotë Lokja nga legjendat...

Dil, engjëll urtësie se nuk duron më vorba

Dil, dil, dil e këndo si bilbil **(me zë të ngritur)**

Se na lodhën shpirtin ato korba

Shtriganët dhe pela zgorba

**(pauzë)**

Dhe dola krahëhapur në oborr,

**(hedh shikimin larg)**

Ja ku jam o hasëm i pa nderë,

dil e mos më sha nga ajo ferrë!..

**(heshtje e shkurtër...gjyle topash...dëgjohet marsh luftarak)**

ja tek ndiej këngët madhështore,

ja tek ndiej trumbetat e lirisë,

marshon krenare e madhja Fitore

gjallë janë, gjallë janë bijt e Shqipërisë...

**(era fryn furishem, kënga labe, përzihet me lahutë dhe çifteli)**

Këndove ti erë, me gjuhë Perëndie...

Lëshove kushtrimin; kur pe shqipet përmbi retë të dëgjojnë këto male që kurrë si heshtën vetëtimat,

të dëgjojnë këto fusha që përmbi varre çelën suferinat,

dhe të dashurat kroje që kurrë lotët nuk i shterën...

këndo moj erë se shtatë palë qiej po grafullojnë

Nënat shamizeza djemtë e rënë po rënkojnë.

Ndizuni o zjarre, ndizuni...ndizuni e flakët vini

këtij shekulli të vonuar që po na mban peng mallkimi...

të ngrihen shtatë palë male,

pas shtatë palë zjarresh

pas shtatë palë vdekjesh...

që pranverë të ketë në jetën tonë...

**(pas një pushimi)**

Dasëm të madhe Moti s`kishin parë djajt e pispillosur,

lordët sehirxhinjë Evropës kallaisur e pudrosur.

Ne tani vallëzojmë me vdekjen si dymijë vjet më parë...

Kur para Zotit Pellazgu dëshmoi vullnet të mirë!

Dikur fluturuam qiejve si shqiponja dhe na thanë Ilirë,

Kur s`kish djall e as njeri ne ishim këtu të Parë,

Kaluam rrakullima dhe mbetëm shqipëtarë!

Tani vdekja përulet si murtajë e shekujve të zgjatur

dhe rënkon me turp e qesëndi nën këmbët e kësaj kulle...

Jooo, jo mortje tinzare, hiqmu tutje!

Moti të pata thënë: mos m`u afro...

se tek kjo kullë, se tek ky prag, se tek ky Dhé...do të ndeshesh me Rrufe...

Heej! Heeejj! Kombi im shqiptar... **(Repesazh skenik)**

**( Muzika rritet në gradacion. Në prozhektor duken turma dhe malet blerojnë me luftëtarët e lirisë. UÇK ...marshon filmikisht. Jep Kushtrimin)**

Ti s`ke mandat, jo, nuk ke mandat...Jo...ky Dhé ka tjetër Zot!

**(Skenë repesazh, përsëritet në ritëm... heshtje e shkurtër)**

Ky Dhé ...ky Dhé ka emër, ky Dhé ka Zot!

**(Krisma dhe batare të rënda gjëmojnë... lojë dritash me drithërimë... atmosferë makabër dhe luftë, dikur krismat heshtin)**

**(Heroi bie në dy gjunjë...vaj e lot)**

Ç`paska rënë kjo paqe e brishtë...

Më duket se po ndjej flladin e pranverës...

**(Era fillon të fryjë shumë lehtë. Tinguj melankolie që shkrihen me tone epike)**

Kështu e ndiej më mirë frymëmarrjen e Dheut që derdhet qetë mbi kraharorin tim.

Dikur, Unë e Era ishim të dashuruar... isha i vogël, fëmijë isha... u zhyta në krahët e saj e fluturova qiejve si shqiponjë e lirë...

E, po të mos ishte ky Dhé i shenjtë, nuk do të kishte as erë e as shqiponja, as Qiell madje nuk do të kishte... është Dhé i shenjtë ky, Dhé perëndie me tapi shqiptarie.

Këtej kaluan karvanarët e shekujve dikur...

shkuan e erdhën, erdhën e shkuan e u kthyen përsëri... S`të le të ikësh ky Dhé!

Ja, më shihni mua, Unë jam bir i këtij Dheu!

Shikoni shenjat e shenjta në trupin tim, shikoni... **(hap kraharorin)**

I mora nga ky Dhé e ketij Dheu po ia kthej...

Edhe jetën m`a fali dhuratë, ndaj vdekjen e kemi hak!

**(pas një heshtjeje...ngre sytë nga qielli, ngadalë bie në gjunjë)**

O Zot! Nuk e di sa borxh i mbeta këtij Dheu!

Nuk e di a mjaftoi kënga ime, kullat e mia, lisat e plisat, hutat e lahutat...

më fal o Zot. Po, i rëndë është borxhi i këtij Dheu!

Më ndje tokë, më ndje o Dheu im...

**(Pas një heshtjeje, i përgjakur afrohet tek pikfluturimi... duke hapur krahët si shqiponjë... deklamon tekstin fragmentarisht në fon)**

Atdheu im hyjnor!

Unë të dhashë Babanë, Nënën, vëllanë e motrën vetëm që ta mbroj Votrën...

Unë të dhashë djemtë, vajzat, nipër dhe mbesa...

T`i dalë zot pragut, oborrit, çatisë, kullës me gurë për të shenjtin flamur...

me të bekuarën shqiponjë, që Shqipëria të bëhet KryeZonjë!!!

Kosova është gjaku im që nuk falet...

Jepni edhe ju vëllezër... O sot o kurrë...

**(Duke u ngritur në monument shqiponjë)**

Ky Dhé ka emër, ky Dhé ka Zot...

Unë Jam Shqipëria që nuk di për mort...

**(Era fryn furishëm, dritat fiken ngadalë. Bie perdja)**

**----------------------------------------------------**